# Këshillë për atë që refuzon martesën për shkak të shkollimit

﴿ نصيحة لمن ترفض الزواج بحجة الدراسة ﴾

[ Shqip – Albanian – ألباني ]

Muhamed Salih El Munexhid

**Përktheu :** Driton Lekaj

2010 - 1431

islamhouse.com

# ﴿ نصيحة لمن ترفض الزواج بحجة الدراسة ﴾

« باللغة الألبانية »

محمد صالح المنجد

ترجمة: دريتون ليكاي

2010 - 1431

islamhouse.com

***Pyetja:*** Hoxhë i nderuar, vëllai im ka vdekur dhe e ka lënë një vajzë, e unë jam përgjegjës i saj pas vdekjes së babait – Allahu e mëshiroftë. Por, kjo vajzë po e refuzon martesën edhe pse iu është ofruar një djalë i përshtatshëm dhe për keqardhje po arsyetohet me vazhdimin e shkollimit universitar edhe pse unë nuk i kam dhënë pëlqim për vazhdimin e studimeve në universitet qoftë edhe me korrespodencë. Këtë për shkak, që siç e dini edhe ju, të sprovave dhe përzierjes mes gjinive e cila ekziston në universitete në disa vende. Gjithashtu për shkak të distancës së universitetit nga vendi që jetojmë për rreth 25 km. Vajza e vëllait ka nevojë ta përdor transportin publik për të arritur në universitet. Ju informoj se unë, e falënderimi i takon Allahut, i siguroj kësaj vajze çdo gjë që i nevojitet. Edhe diçka tjetër: prej studimit të saj nuk ka ndonjë përfitim material në jetë, ngase ajo e studion filozofinë e kjo më shtyn ta refuzoj këtë çështje në tërësi. Shpresoj të më udhëzoni dhe lus Allahun t'ju shpërblej me të mirat e tij.

***Përgjigja:***

Falënderimi i takon Allahut ..

Së pari: E lusim Allahun të jep sukses dhe të ndihmon në kryerjen e kësaj përgjegjësie që e ke mbi supe dhe të shpërblej për këtë me shpërblimin më të mirë.

Së dyti: Duhet që vajza ta falënderon Allahun e lartësuar që ia ka përgatitur asaj shkaqet e martesës dhe duhet që të nxiton në martesë në shenjë respekti ndaj fjalës së Pejgamberit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem):

*" O ju të rinj! Ai që ka mundësi (fizike dhe materiale) prej jush të martohet, le të martohet. E ai që nuk ka mundësi le të agjëron, sepse ai është mbrojtës për të."* (Buhariu me nr: 5065 dhe Muslimi me nr: 1400)

Ajo duhet të kuptoj se kjo është një begati për të cilën duhet falënderim dhe se dikush nuk e gjen këtë begati dhe nuk i mundësohet.

Ndërsa sa i përket studimeve ato nuk kundërshtohen me martesën dhe ka mundësi të bashkohet mes tyre qoftë edhe përmes studimeve me korrespodencë.

E ne po ua paraqesim këshillën e dy dijetarëve, Shejh Ibn Bazit dhe Shejh Ibn Uthejminit (Allahu i mëshiroftë) e që ka të bëjë me martesën dhe studimet:

Shejh Abdulaziz b. Abdullah b. Baz (Allahu e mëshiroftë) ka thënë: "Është obligim që të nxitohet me martesë dhe nuk duhet që i riu ta vonoj martesën për shkak të studimeve si dhe nuk duhet që e reja ta vonoj martesën për shkak të studimeve, ngase martesa nuk është barrierë për studimet. I riu ka mundësi të martohet dhe ta ruaj fenë, moralin dhe ta ruaj shikimin e tij dhe megjithatë të vazhdoj studimet. Gjithashtu vajza nëse Allahu ia lehtëson një djalë të përshtatshëm, atëherë duhet të nxitoj me martesë edhe nëse është në studime – qoftë nëse është në shkollë të mesme apo në studime të larta – krejt kjo nuk paraqet pengesë.

Është obligim të nxitohet dhe ta pranoj martesën nëse i ofrohet një djalë i përshtatshëm, e studimet nuk paraqesin pengesë për këtë.

Edhe nëse e ndërprenë një pjesë të shkollimit s'ka gjë me rëndësi është që të studioj aq sa ta njeh fenë e saj, e pjesa tjetër është gjë e dobishme.

Martesa përmban interesa të shumëfishtë e sidomos në këtë shekull ndërsa vonimi i saj i sjell dëm të riut apo të rejës.

Kështu që është obligim për çdo të ri dhe të re të nxitojnë me martesë nëse lehtësohet për femrën një djalë i përshtatshëm si dhe nëse lehtësohet për mashkullin një femër e mirë, duke zbatuar kështu fjalën e të Dërguarit fisnik (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) në hadithin e tij të saktë: *" O ju të rinj! Ai që ka mundësi (fizike dhe materiale) prej jush të martohet, le të martohet. E ai që nuk ka mundësi le të agjëron, sepse ai është mbrojtës për të."* (Mutefekun alejhi)

E kjo i përfshin të rinjtë dhe të rejat prej të dy gjinive, bile i përfshinë të gjithë ngase të gjithë kanë nevojë për martesë. E lusim Allahun t'i udhëzoj të gjithë."[1]

E Shejh Uthejmini (Allahu e mëshiroftë) është pyetur: "Është një traditë e përhapur e që është refuzimi i martesës nga vajza apo prindi i saj me qëllim që ta plotëson studimin e saj të mesëm apo universitar apo edhe me qëllim që ta ushtroj detyrën e mësimdhënëses për disa vite. Cila është dispozita për këtë? Dhe cila është këshilla jote për ata që e veprojnë këtë? Ngase ndodh që disa gra të arrijnë moshën tridhjetë vjeçe apo më tepër, pa u martuar.

*Është përgjigjur:* "Dispozita për këtë vepër është se ajo është në kundërshtim me urdhrin e Pejgamberit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) i cili thotë: *"Kur t'ju vjen dikush që ia pëlqeni fenë dhe moralin e tij, e martoni atë."* [2] dhe ka thënë: *" O ju të rinj! Ai që ka mundësi (fizike dhe materiale) prej jush të martohet, le të martohet. E ai që nuk ka mundësi le të agjëron, sepse ai është mbrojtës për të."*

Në abstenimin nga martesa anashkalohen interesat e martesës. I këshilloj vëllezërit e mi myslimanë, që janë përgjegjës për gratë apo motrat e mia prej grave që të mos refuzojnë martesën për shkak të vazhdimit të shkollimit apo mësimdhënies. Gruaja ka mundësi që t'ia kushtëzoj burrit që t'i vazhdon studimet gjersa t'i përfundon ato. Gjithashtu të mbetet mësimdhënëse për një apo dy vjet përderisa nuk është e zënë me fëmijët e saj dhe në këtë nuk ka problem.

Edhe pse avancimi i gruas në shkenca universitare – e që për to ne nuk kemi nevojë – është një çështje që ka nevojë të rishikohet.

Mendimi im është se gruaja kur ta përfundon periudhën e shkollimit fillestar dhe arrin ta dijë shkrimin dhe leximin sa që të ketë dobi nga kjo shkencë në leximin e librit të Allahut dhe leximin e librave që e komentojnë atë si dhe leximin e fjalëve të

[1] Mexhmu'ul Fetava ve Mekalat: 20/421
[2] Transmeton Tirmidhiu me nr: 1084

Pejgamberit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) dhe komentin e tyre, kjo do të kishte mjaftuar. Përveç nëse avancohet në shkenca për të cilat njerëzit kanë nevojë sikurse shkencat e mjekësisë e të ngjashme, nëse nuk ka në studimet e saj diçka të ndaluar sikurse përzierja e grave dhe burrave apo diç tjetër."[3]

E lusim Allahun që të gjithëve t'ju jep sukses në atë që e donë dhe është i kënaqur.

*E Allahu e dinë më së miri.*

[3] Fetava Ulema El Beledil Haram, fq: 390